# Keshfush-Shubuhat fij Teuhid



# Largimi i Dyshimeve nga Teuhidi

Autor: Shejkhul-Islam Muhamed bin 'Abdul-Uehab

Burimi: www.SalafiPublications.com

✍ **Studimi i Parë: Domethënia e Teuhidit dhe Gabimet e Mushrikëve në Kuptimin e Tij**



**Hyrje**:

ألحمد لله والصلاة والسلام
على رسول الله
وبعد

E gjithë lavdia i takon vetëm Allahut, ne e lavdërojmë Atë, kërkojmë ndihmën dhe faljen e Tij. Kërkojmë strehim tek Allahu që të na ruajë nga të këqiat e shpirtrave dhe veprave tona. Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush ta humbasë; dhe atë që e humb Allahu nuk ka kush që ta udhëzojë. Dëshmoj se s'ka të adhuruar tjetër që e meriton adhurimin me të drejtë përveç Allahut të vetëm e i pashokë; dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij.

E më pas: Kjo është një broshurë nga Shejkhul-Islam, ai që e ngriti Teuhidin dhe e ripërtëriu Fenë, Muhamed Ibn Abdul-Uehabi, e titulluar '**Largimi i Dyshimeve nga Teuhidi**'. Ajo është një nga shkrimet më të domosdoshme e më themelore që trajton çështjen e Teuhidit dhe çështjet e tjera që lidhen me të. Përkthimi i tekstit është marrë nga vepra e Muhamed bin Abdu-Rrahman el-Khumejis, i cili shkurtimisht ka shtuar edhe disa shënime dhe fusnota, ku nxjerrë në pah disa dyshime të tjera që i përdorin armiqtë e Teuhidit dhe i përhapin ato mes njerëzve.

Ne i lutemi Allahut që ta ripërtërijë dritën e Teuhidit dhe Sunetit dhe t'i largojë mbeturinat e Shirkut dhe Bidatit; dhe i lutemi që Ai t'i përmirësojë çështjet e Umetit duke u dhënë atyre sukses në përmirësimin e shpirtrave të tyre, në ndjekjen e Metodologjisë së Trashëgimtarëve të Pejgamberëve në çdo gjeneratë, atë të Imam Malikut dhe Metodologjinë e Pejgamberëve dhe të Dërguarve.

Në vazhdim: **Studimi i Parë …**

**Domethënia e Teuhidit dhe Gabimet e Mushrikëve në Kuptimin e Tij:**



Tha Shejkhul-Islam Muhamed Ibn Abdul-Uehab, duke filluar librin e tij:

## 1.1 [Përkufizimi i Teuhijdit]

"Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirëshmit, Mëshirëplotit (për robërit e Tij besimtarë). Dije – Allahu të mëshiroftë – se Teuhijdi është njësimi i Allahut - i pastër është Ai nga çdo mangësi - në (të gjitha format) e adhurimit (ibadetit) dhe kjo është feja e Pejgamberëve që u dërguan nga Allahu për robërit e Tij.

## 1.2 [Të Dërguarit dhe Popujt e Tyre]

I pari i tyre ishte Nuhu, *alejhis-selam*; Allahu e dërgoi atë tek populli i tij kur ata i kaluan kufijtë me madhërimin e pozitës së njerëzve të mirë (siç ishte) Uadi, Su`ua, Jeguthi, Je'uku dhe Nasri[1]. Dhe i Dërguari i fundit ishte Muhamedi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) dhe ai i rrënoi statujat e këtyre njerëzve të mirë. Allahu e dërgoi atë tek një popull të cilët ishin të përkushtuar në adhurim, bënin haxh, jepnin sadaka dhe e kujtonin Allahun shpesh.

[1] **ALARM DYSHIMI NR. 1: MES GURËVE DHE IDHUJVE DHE POZITËS SË NJERËZVE TË MIRË.**

Ky është refuzim ndaj adhuruesve të varreve të cilët thonë:

"Mushrikët adhuronin gurët, pemët dhe idhujt kurse ne i lutemi Pejgamberëve dhe Njerëzve të Mirë dhe u kërkojmë atyre ndihmë. Gurët dhe pemët nuk kanë ndonë pozitë apo nder para Allahut, ndërsa Pejgamberët dhe Njerëzit e Mirë kanë një pozitë të lartë para Allahut dhe Allahu nuk e refuzon ndërmjetësimin e tyre për ne. Kështu që nuk është me vend që ta krahasosh një Mu`uahid (njeri me Teuhid) që kërkon ndihmë nëpërmjet Pejgamberëve me një Mushrik që adhuron idhujt."

Kjo tregon se shkaku që i çoi ata në Shirk ishte teprimi dhe shkelja e kufijve në respektimin e pozitës së njerëzve të mirë (eulijave). Kështu që, ky argument megjithë dyshimin që vjen nga Mushrikët është i pavërtetë, i kotë. Faktikisht, ky dyshim do të hidhet poshtë përgjatë studimit të këtij libri "*Keshfush-Shubuhat*" nga vetë autori, Shejkhul-Islam (Muhamed Ibn Abdul-Uehab).

## 1.3 [Arsyeja për të Cilën u Luftuan Mushrikët]

Gjithsesi, ata i morën disa nga krijesat si ndërmjetësa mes tyre dhe Allahut dhe thonin "Ne kërkojmë të afrohemi tek Allahu (*tekarrub*) nëpërmjet tyre" dhe "Ne kërkojmë ndërmjetësimin e tyre tek Allahu." Tek këto (krijesa që merreshin nga Idhujtarët si ndërmjetësues para Allahut) përfshiheshin Melaiket, 'Isai, Merjemja, dhe të tjerë nga njerëzit e mirë.

## 1.4 [Arsyeja për të Cilën u Dërguan Pejgamberët]

Kështu, Allahu u dërgoi atyre Muhamedin (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) që t'ua ringjallte fenë e Ibrahimit (*'alejhis-selam*) dhe t'i njoftonte se ky afrim (*tekarrub*) dhe ky besim (*i'tikad*) [që kishin ata tek krijesat] është një e drejtë vetëm e Allahut dhe ajo nuk i bën dobi askujt tjetër në vend të Tij, qoftë ai ndonjë Melek i afërt (tek Allahu) apo edhe ndonjë Pejgamber që u dërgua më përpara – [por kjo e drejtë i përket] vetëm Krijuesit, Ai i Cili nuk ka asnjë shok apo partner.

## 1.5 [Ajo Çfarë Pohonin Mushrikët]

(Ata pohonin) gjithashtu se askush nuk të mban dhe nuk të furnizon përveç Tij, se askush nuk të jep jetë përveç Tij, se askush nuk e sjell vdekjen përveç Tij, se askush nuk i kontrollon çështjet përveç Tij, dhe se të shtatë Qiejt dhe çdo gjë që ndodhet në to, të shtatë Tokat dhe çdo gjë që ndodhet në to, të gjitha i janë nështruar Allahut dhe janë nën urdhërin dhe pushtetin e Tij.

Dhe nëse kërkon argument për të vërtetuar se Mushrikët të cilët i luftoi i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) i dëshmonin të gjitha këto, atëherë lexo thënien e Tij, Më të Lartit:

قُلْ مَن يَرْزُقُكُم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِ أَمَّن يَمْلِكُ ٱلسَّمْعَ وَٱلْأَبْصَٰرَ وَمَن يُخْرِجُ
ٱلْحَىَّ مِنَ ٱلْمَيِّتِ وَيُخْرِجُ ٱلْمَيِّتَ مِنَ ٱلْحَىِّ وَمَن يُدَبِّرُ ٱلْأَمْرَ ۚ فَسَيَقُولُونَ ٱللَّهُ ۚ فَقُلْ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٣١﴾

"**Thuaj** (O Muhamed)**: Kush ju sjell furnizim nga qielli dhe nga toka dhe kush është Zotëruesi i të dëgjuarit dhe të shikuarit? Dhe kush e nxjerr të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Dhe kush është rregulluesi dhe sunduesi i të gjitha çështjeve? Ata do të thonë: "Allahu."**

**Thuaju: A nuk do të keni frikë nga Ndëshkimi i Allahut atëherë** (për atë që i bëni shok Atij në adhurim)**?**"[2]

Dhe thënia e Tij:

قُلْ لِّمَنِ ٱلْأَرْضُ وَمَن فِيهَآ إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ ﴿٨٤﴾ سَيَقُولُونَ لِلَّهِ قُلْ أَفَلَا تَذَكَّرُونَ ﴿٨٦﴾
سَيَقُولُونَ لِلَّهِ قُلْ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٨٧﴾ قُلْ مَنۢ بِيَدِهِۦ مَلَكُوتُ كُلِّ شَىْءٍ وَهُوَ يُجِيرُ
وَلَا يُجَارُ عَلَيْهِ إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ ﴿٨٨﴾ سَيَقُولُونَ لِلَّهِ قُلْ فَأَنَّىٰ تُسْحَرُونَ ﴿٨٩﴾

"**Thuaju: E Kujt është toka dhe gjithçka që është në të?** (Flisni) **nëse e dini!**
**Do të thonë: "E Allahut!"**
**Thuaju: A nuk do të përkujtoni atëherë?**
**Thuaju: Kush është Zot i shtatë qiejve dhe Zot i Arshit Madhështor?**
**Do të thonë: "Allahu."**
**Thuaju: A nuk do t'i frikësoheni Allahut atëherë?**
**Thuaju: Në Dorë të Kujt është mbisundimi i gjithçkaje? Dhe Ai mbron gjithçka, ndërsa kundër të Cilit nuk ka asnjë mbrojtës,**[3] **veç sikur ta dinit.**
**Do të thonë: "**(E gjithë kjo është) **e Allahut."**
**Thuaju: Si jeni mashtruar atëherë dhe jeni larguar nga e vërteta?**"[4]

…dhe ajete të tjera të ngjashme.[5]

---

[2] Junus, 31.

[3] D.m.th. nëse Allahu shpëton dikë, askush nuk mund ta dënojë atë dhe nëse Allahu dënon dikë, askush nuk mund ta shpëtojë atë.

[4] Mu'minun, 84-89.

[5] **ALARM DYSHIMI NR. 2:** **ATA BËJNË SHIRK NË RUBUBIJE KURSE NE JO!**

Ky është refuzim kundër adhuruesve të varreve të cilët thonë:

"Mushrikët ia shoqëronin Allahut zotat e tyre në Rububijen e Tij (Sundimin), në Krijimin e Tij dhe Zotërimin e Tij, gjë të cilën ne nuk e bëjmë sepse ne nuk besojmë që Eulijatë të kenë ndonjë farë kontrolli apo pushteti apo ndonjë aspekt të Rububijes."

Kjo është e kotë; fjalët e Allahut tregojnë që ato (fjalët e tyre) janë një mashtrim i pastër dhe një gënjeshtër e ligë. Përkundrazi, (në të vërtetë) Mushrikët ishin të pastër nga bërja shirk Allahut në Rububijen e Tij, siç u tha më lart.

## 1.6 [Çfarë Refuzuan Mushrikët?]

Kur ta kuptosh me bindje se ata i pohonin të gjitha këto argumente dhe se kjo nuk ishte e mjaftueshme që ata të hynin në Teuhidin në të cilin i thirri i Dërguari (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) do ta kuptosh se Teuhidi që refuzuan ata ishte Teuhidi el-Ibade, të cilin Mushrikët e kohës sonë e kanë quajtur besim (*I'tikad*).

## 1.7 [Një Pjesë Adhurimi për Allahun dhe një Pjesë Adhurimi për Krijesat]

(Dhe) ashtu sikurse ata (Mushrikët) i luteshin Atij natë e ditë - dhe i pastër është Ai nga çdo e mangësi – prej tyre kishte të tillë që u luteshin ëngjëjve për të ndërmjetësuar me anë të mirësisë që kishin ata dhe për t'iu afruar Allahut (duke menduar se kjo do t'u bëjë dobi). Ata iu lutën gjithashtu njerëzve të mirë, siç ishte Lati (etj…) apo ndonjë Pejgamber, siç ishte 'Isai…"

Fundi i pjesës së parë.

## ✍ Çështje për t'u mbajtur shënim:

**1A**. Natyra e vërtetë e Teuhidit në të cilin thirrën Pejgamberët është Teuhidi el-Ibade, ose Teuhidi Uluhije. Ky përfshin të gjithë Teuhidin në vepra,[6] dhe është i lidhur me të drejtën që ka Allahu mbi robërit e Tij. Ky është themeli i thirrjes në Teuhid në të gjitha kohërat dhe epokat.

**1B**. Forma më e madhe dhe më e përhapur e Shirkut është ai që ka të bëjë me afrimin dhe ndërmjetësimin midis krijesës dhe Allahut, dhe pikërisht për shfarosjen e kësaj erdhën të gjithë Pejgamberët, që nga Nuhu, (*'alejhis-selam*) e

[6] **DOBI: NJË SHËNIM I RËNDËSISHËM RRETH TEUHIDIT**

Ka dy lloje të Teuhidit. Teuhidi i cili është i lidhur me **dijen** dhe ai që është i lidhur me **veprimin**. Kjo është ajo që Ibnul-Kajjim i quante përkatësisht "*Teuhidul-Ilm uel-Ma'rife*" dhe "*Teuhidul-Kasd uel-Irade*". I gjithë Teuhidi me llojet e tij të ndryshme, ngjyrimet dhe kuptimet e tij (etj,) hynë tek këto dy llojet (që u përmendën). Të tjerë nga Selefët e kanë ndarë Teuhidin e dijes në dy kategori, Teuhidi Rububije dhe Teuhidi Esma ues-Sifat. I gjithë Teuhidi nuk del nga ato terma dhe struktura që janë përdorur për ta përshkruar dhe klasifikuar atë, siç u përmendën më sipër.

Disa nga dijetarët përmendin *Teuhijdin Mutabe'a*, Teuhidin e *Ittiba'*s, pasimi dhe ndjekja e të Dërguarit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) si një kategori të Teuhidit. Në fakt ky hyn në Rububije nga aspekti që Allahu është i vetmi që e shpalli Fenë dhe Shkrimet e Shenjta dhe Sunetin; dhe hyn në Teuhidin Uluhije nga aspekti i obligimit të robërve që të ndjekin atë çfarë ka shpallur Allahu në Shkrimet e Shenjta dhe në Sunet, në kundërshtim me ndjekjen e verbër të medh'hebeve, baballarëve, traditave dhe zakoneve dhe çdo gjë që bie në kundërshtim me Sunetin.

Ndryshimi midis atyre që e përmendin këtë kategori të Teuhidit (të *Ittiba'*s) dhe atyre që flasin për Teuhidin Hakimije është se ata që flasin me *Ittiba'* kanë për qëllim refuzimin e Bidatçijve, mukalidinët (pasuesit e verbër) dhe pasuesit e zakoneve, traditave dhe rrugëve të huaja në Islam, të cilët që të gjithë e kundërshtojnë Sunetin dhe janë të kënaqur me mendimet e tyre. Ata (që përmendin Teuhidin e *Ittiba'*s) thërrasin për pranimin e Sunetit në të gjitha çështjet e adhurimit dhe marrëdhënit që kanë mes veti. Kurse tek thirrësat për Hakimije, thirrja e tyre është për në Hakimijen e cekët e të kufizuar që cila lidhet vetëm me Pushtetarët dhe çështjet Politike. Ata kanë një objektiv dhe axhendë politike. Në të njëjtën kohë, ata rehatojnë dhe akomodojnë çdo grup të Bidatit, grupet e ndryshme dhe partitë që janë shfaqur (siç janë Ikhuanët, Tabligët, Hizbut-Tahrir, etj…) dhe e lejojnë bashkëpunimin me ta sipas formave të tyre të shpikura të Aktivitetit Politik. Ata gjithashtu i ngrejnë lart dhe i lavdërojnë Bidatçijtë e tillë si Sejid Kutbi dhe Hasen el-Bena, gjë që tregon se ata nuk kanë aspak sinqeritet në qëllimin e tyre për propagandën që bëjnë për Hakimije, ngase tek Aktivistët Politikanë, Hakimija zbatohet vetëm tek Pushtetarët, e jo mbi Bidatçijtë e Humbur e të Devijuar dhe mbi sektet dhe grupet e bidatit si janë Ikhuanët, Tabligët... etj. Gjendja e keqe e 'Abdu-Rrahman 'Abdul-Khalik e dëshmon qartë këtë çështje dhe mund ta shohë çdo kush nga ne. Ata gjithashtu inkurajojnë luftimin dhe rebelimin kundër autoriteteve – dhe e gjithë kjo të çon në vrasjen e të pafajshmëve dhe në dhunë të pambarim. Kështu që, kjo degë e Hakimijes është një vegël në duart e Aktivistëve (Herakijunëve), siç është thënë nga Shejkhul-Albani e dijetarë të tjerë. Dhe prandaj Ulematë e Ehli-Sunetit kanë folur ashpër kundër këtij slogani i cili në fakt është slogani i Khauarixhëve.

Ky slogan solli si rezultat të gjitha fatkeqësitë që u dëshmuan në Algjeri dhe ato që vazhdojnë të përsëriten nga Tekfirsat Revolucionarë në çdo gjeneratë dhe në çdo kohë.

deri tek Muhamedi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*). Ata e filluan thirrjen e tyre për pastrimin e Teuhidit të Allahut nga ky devijim.

**1C**. Mushrikët tek të cilët u dërgua Muhamedi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) i kaluan kufijtë me nderimin e pozitës së njerëzve të mirë dhe kështu që kjo i çoi ata në adhurimin e tyre, duke iu lutur atyre që të ndërmjetësonin për ta tek Allahu.

**1D**. Mushrikët e pohonin Rububijen e Allahut, e cila është Sundimi, Zotërimi dhe Kontrolli i Tij total i krijesave. Kjo tregohet në Suren Junus: 31, Mu'minun: 84-89, siç u përmendën nga autori.

Ajete të tjera që hyjnë këtu janë: Llukman: 25, Zumer: 38, Ankebut: 61 dhe 63, Zukhruf: 9 dhe 87.

**1E**. Nga ato çështje që pohuan Mushrikët, siç bëhet e qartë në referencat e sipërpërmendura Kur'anore, janë:

Allahu është Krijuesi i Qiejve dhe Tokës; Ai e nënshtroi diellin dhe hënën (për krijesat e Tij); Ai është Krijuesi; Ai zbret ujin nga qielli dhe i jep tokës jetë nëpërmjet tij; Ai është *el-'Azijz* (i Gjithëfuqishmi) dhe *el-Alijm* (i Gjithëdituri); pra, ata i pohuan disa nga Emrat e Allahut;

Ai e krijoi tokën dhe çfarë ka në të dhe Ai është Zoti i shtatë qiejve dhe Zoti i Arshit Madhështor (pra ata e pohonin Arshin); mbisundimi i çdo gjëje është në Duart e Tij (të cilat nuk janë si duart e krijesave të Tij, por ashtu si i shkojnë për shtat Madhështisë së Tij, sh.p.); Ai është i vetmi të Cilit i kërkohet mbrojtje dhe strehim dhe askujt tjetër; Ai është i vetmi i Cili të furnizon nga qielli dhe nga toka; Ai e kontrollon shikimin dhe dëgjimin; Ai nxjerr të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla dhe Ai kontrollon çdo çështje (të gjithësisë).

Por prapëseprapë të gjitha këto çështje që ata i pohuan nuk i futën ata në Teuhidin që thërriti Pejgamberi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*)

**1F**. Nga ajo që u tha më lart është e qartë se Mushrikët nuk e refuzonin Rububijen e Allahut, por ata refuzonin Uluhijen e Tij, e cila është e drejta e vetme e Allahut që Ai të adhurohet i vetëm me të gjitha fotmat e adhurimit.

## Plan-Veprimi për Mu`uahidin:

**1.** Mësoje përmendësh fragmentin e mësipërm, qoftë tekstin e tij ose kuptimin e tij, nëse nuk mundesh dot që ta mësosh tekstin fjalë për fjalë.

**2.** Mësoji përmendësh tetë ajetet e kuranit dhe Suret ku janë shkëputur ato, të cilat vërtetojnë se Mushrikët tek të cilët u dërgua Pejgamberi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) e pohonin Rububijen e Allahut. Nëse nuk ke mundësi që t'i mësosh ajetet përmendësh, atëherë mbaji shënim referencat e tyre (Emrin e Sures dhe Ajetin përkatës).

**3.** Mësoji përmendësh gjashtë pikat e mësipërme të cilat shpjegojnë fragmentin dhe nxirr çështjet e ndryshme që janë të rëndësishme.

**4.** Mendo thellë rreth kësaj që u shpjegua. Dhe kur të jesh i kënaqur me atë çfarë ke kuptuar dhe përfituar, atëherë vazhdo me **Pjesën e Dytë**, duke kërkuar ndihmën dhe mbështetjen e Allahut për këtë.

Salati dhe selami qoftë mbi të Dërguarin e Allahut, mbi familjen, shokët e tij dhe ata që e ndjekin atë në Teuhijd dhe Sunet deri kur të vijë Çasti e Fundit.